**El-hamdu lil-láhil-ledhí ahjáná bade má emátená ve ilejhin-nushúr.**

Falënderimi i qoftë All-llahut, i Cili na ringjalli pasi që na bëri të vdekur dhe te Ai është tubimi.

Buhariu Fet-hul Bari 11/113 dhe Muslimi 4/2083.

------------

**Lá ilahe il-lAll-llahu vahdehu la sheríke leh, lehul-mulku ve lehul-hamdu ve huve alá kul-li shejin kadír. Subhán-All-llah vel-hamdu lil-lah ve lá iláhe il-laAll-llah vAll-llahu Ekber ve lá havle ve lá kuvvete il-lá bil-láhil Alijjil Adhím. Rabbigfir lí.**

Ska të adhuruar tjetër përveç All-llahut Një dhe i pashoq, Atij i takon Sundimi dhe Lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send. I Madhëruar qoftë All-llahu, Falënderimi i takon All-llahut, ska të adhuruar tjetër përveç All-llahut, All-llahu është më i Madhi, ska ndryshim e as fuqi pa ndihmën e All-llahut të Lartmadhëruar, pastaj lutet dhe thotë: "O Zoti im, më fal".

Kush e thotë këtë do t'i falen mëkatet, e nëse lutet do t'i pranohet lutja, e nëse ngritet merr abdes dhe falet do t'i pranohet namazi. Buhariu Fet-hul-Bari 3/39 dhe të tjerë, hadithin me këtë version e transmeton edhe Ibën Maxheh Sahih Ibën Maxheh 2/235.

---------

**El-hamdu lil-láhil-ledhí áfání fí xhesedí ve redde alejje rúhí ve edhine lí bi dhikrihi.**

Falënderimi i qoftë All-llahut i cili ma mbrojti trupin tim, ma ktheu shpirtin tim dhe ma mundësoi që ta përmendi Atë.

Tirmidhiu 5/473 Sahih Et-Tirmidhi 3/144.

--------------------------

Me të vërtetë në krijimin e qiejve dhe të tokës dhe në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente për ata që kanë arsye dhe intelekt. Për ata që e përmendin All-llahun me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës, (duke thënë): "Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i Madhëruar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit! Zoti ynë, atë që Ti e fute në zjarr, atë e ke poshtëruar; për mizorët nuk ka ndihmëtarë! Zoti ynë, ne dëgjuam një thirrës që ftonte për besim (e që thoshte): "Të besoni Zotin tuaj! E ne besuam! Zoti ynë, na i fal mëkatet tona dhe pas vdekjes na bashko me të mirët"! "Zoti ynë, jepna atë që nëpërmjet të dërguarve Tu na e premtove dhe mos na turpëro në Ditën e Kijametit; vërtet Ti je Ai që nuk e shkel premtimin. Zoti

iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): "Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri, por ata që u dëbuan nga shtëpitë e tyre dhe emigruan, u munduan vetëm pse ishin në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre do tua shlyej mëkatet e tyre dhe do ti fus në Xhennete ku burojnë lumenj. Ai është shpërblim nga ana e All-llahut, se më i miri i shpërblimeve është tek All-llahu. Të mos mashtrojë bredhja nëpër qytetet e atyre që nuk besuan. Ajo është një kënaqësi e pakët, e pastaj vendi i tyre është xhehennemi që është vend mjerimi. Por ata që ia patën frikën Zotit të tyre, ata i kanë Xhennetet ku rrjedhin lumenj dhe aty janë përgjithmonë. Ajo është një pritje nga ana e All-llahut, e për të mirët, më e dobishmja është ajo që është tek All-llahu. Po edhe nga ithtarët e librit ka që e besojnë All-llahun, e besojnë atë që ju është shpallur juve dhe atë që u është shpallur atyre. Janë të bindur ndaj All-llahut dhe argumentet e All-llahut (në shpa-llje) nuk i shesin për pak send të kësaj jete. Të tillët kanë shpërblimin e vet tek Zoti i tyre, e All-llahu është që llogarinë e bën shpejt. O ju besimtarë, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe frikojuni All-llahut, nëse dëshironi të shpëtoni!

Ali Imran: 190-200, Buhariu Fet-hul Bari 8/237, Muslimi 1/530.